# "FJALORI I BASHKIMIT" NË PRIZMIN E GJUHËS SË SOTME SHQIPE

## ("BASHKIMI'S DICTIONARY" IN THE PERSPECTIVE OF MODERN ALBANIAN LANGUAGE)

**Nebi CAKA[1] dhe Ali CAKA[2]**

[1] Fakulteti i Inxhinierisë Elektrike dhe Kompjuterike, Universiteti i Prishtinës, Kosovë

[2] Fakulteti i Filologjisë, Universiteti i Prishtinës, Prishtinë, Kosovë

E-mail: *nebi.caka@fiek.uni-pr.edu*, *ali.caka@gmail.com*

**PËRMBLEDHJE**

Njëqind vjet më parë "Shoqnia Bashkimi" e Shkodrës botoi veprën kryesore të saj *Fjaluer i Rii i Shcypes* (1908). Fjalori ka 13.482 fjalë dhe paraqet fjalorin më të mirë në leksikografinë shqipe deri në botimin e *Fjalorit të Institutit të Shkencave* (1954). Çka është përfshirë nga *Fjalori i Bashkimit* në *Fjalorin e Institutit të Shkencave* (1954) dhe çka është lënë pa u përfshirë pastaj në *Fjalorin e shqipes së sotme* (1980/2002/2006)? Sa është aktual sot *Fjalori i Bashkimit* dhe a mund të shfrytëzohet për pasurimin e shqipes së sotme? Cila është struktura e leksikut të këtij fjalori krahasuar me atë të sotmin? Këto dhe çështje të tjera, si sllavizmat, turqizmat, neologjizmat etj., që dalin nga përqasja e këtyre tre fjalorëve, do të jenë objekt studimi i këtij punimi.

**Fjalët kyçe:** *Fjalori i Bashkimit*, *Fjalori i Institutit të Shkencave*, *Fjalori i shqipes së sotme*, turqizmat, sllavizmat, neologjizmat.

**Key-words:** *Dictionary of Bashkimi*, *Dictionary of the Institute of Sciences*, *Dictionary of present day Albanian*, borrowed Turkish, borrowed Slavic, neologisms.

**HYRJE**

Për trajtimin e fjalësit të *Fjalorit të Bashkimit* (1908) në prizmin e gjuhës së sotme shqipe, së pari u skanua ky fjalor, *Fjalori i gjuhës shqipe* (1954)



dhe *Fjalori i gjuhës së sotme shqipe* (1980) e pastaj skedarët e përftuar u digjitalizuan me anë të softuerit për njohjen optike të imazheve, që të mund të përpunohen në mënyrë kompjuterike. Nga materiali i digjitalizuar u krijua baza e të dhënave në SQL (gjuhë kompjuterike për përpunimin e bazave të të dhënave) për secilin fjalor veç e veç. Për të përdorur të dhënat dhe për të nxjerrë rezultatet e duhura u përdorën pyetësit kompleksë në SQL.

Pas digjitalizimit, *Fjalori i Bashkimit* u transkriptua, d.m.th. u kthye në shkrimin e sotëm, që të mund të ballafaqohet fjalësi i tij me fjalësin e gjuhës së sotme shqipe. Për transkriptimin e fjalorit të Bashkimit shfrytëzuam librin e J. Rrotës *Per historín e Alfabetit Shqyp*, duke shënuar:

***c* = *q*, *ch* = *ç*, *gh* = *gj*, *ee* = *e*** *e gjatë*, ***i* = *j*** në fund

e në mes të fjalës, ***nn*** = ***nd***, ***ts*** = ***c***, ***x*** = ***z***, ***xh*** = ***zh***, ***dxh*** = ***xh***.

Për këtë qëllim u konsultua edhe *Fjalori shqip-greqisht* i Konstandin Kristoforidhit, i vitit 1904, i transkriptuar me alfabet shqip dhe i përpunuar prej profesor Aleksandër Xhuvanit më 1961.

**FJALËSI I FJALORIT**

Fjalori ka 13.482 fjalë: 7277 emra (3488 mashkullorë, 3757 femërorë dhe 32 asnjanës), 2876 mbiemra, 2384 folje, 70 përemra, 43 lidhëza, 753 ndajfolje, 45 pasthirrma, 34 parafjalë, prej të cilave 10.017 hasen edhe në *Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe* (1980).

Është për t'u përmendur se në *Fjalorin e Bashkimit*, përemrat ***aj, ajo, atà***, e po ashtu edhe ***ky, kjo, kta, kto***, dalin si një zë, ndryshe nga praktika e sotme e përpilimit të fjalorëve.

Në Fjalor shumë fjalë shpjegohen vetëm nëpërmjet italishtes, kështu që ai na del edhe si fjalor dygjuhësh shqip-italisht.

**STRUKTURA FJALËFORMUESE E FJALORIT**

Te *Fjalori i Bashkimit* haset dendur vargu fjalëformues "folje-emër prejfoljor (me ***-im*** dhe me ***-esë***) - mbiemër i nyjshëm prejpjesor - emër foljor asnjanës - mbiemër i nyjshëm me ***-shim*** (*-shëm*) ndajfolje me ***-shim*** (*-shëm*), si p.sh: *ânkoj, ânkésë, ânkim, ânkuem (i, e, t'), ânkuemit (t'), ânkueshem (i, e), ânkueshim, kerkoi, kerkése, kerkim, kerkimtaar, kerkuem (i, e, t'), kerkueshem (i, e)*; ose: *adhroj, adhruem (i, e, t'), adhruem (t'), adhrueshim (i, e, t'), adhrim, adhrimtar-adhrimtare* (mungon: *adhrues*).

Janë jo të rralla edhe vargjet fjalëformuese të tipit: ***afroj / afris***: *afruem (i, e, t') / afritun (i, e, t'), afruemit (t') / afritmit (t')*, por vetëm: *afrueshem (i, e)*. Kjo vërteton se foljet me ***–oj*** janë më prodhimtare se foljet me ***-is / -it.***

Interesant janë edhe vargjet fjalëformuese të tipit: *ashprueshim* (= *idhnueshim*) krahas *ashpêr; bukurisht* krahas *bukur*, *plotnisht* krahas *plot* etj.

Ka mjaft ndajfolje më ***–isht***, disa prej të cilave nuk janë në *Fjalorin e Gjuhës së sotme*, e do të mund të futeshin, si p.sh.: *bukurisht, cucnisht, démélisht, gjaksisht, gogisht, kalorêsisht, kershtênisht, kopilisht, korpnisht, kurvnisht, pergjithnisht, plotnisht, priftnisht, qytétênisht, ujkenisht, vajznisht, virgjinisht, vorfnisht* etj.

Në Fjalor gjendet një numër i madh emrash (kryesisht emra veprimi) që mbarojnë me ***–im***, disa prej të cilëve nuk na dalin në *Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe* (1980), si: *aftim, apostollim, ansim, barabacim, brazim, brigim, bukurim, bulurim, bujarim, cikrrim, dashtnim, diégcim, diérgim, gizlim, grapsim, kacim, kershtênim, lagshtim, méritim, nzîm, ngiatesim, parsim, perdîim, pershim, perzim, prapashtim, qélbsim, rrokesim, salvim, shtrapzim, ustim, uturim, zéshkim, zézim, venjim* etj.

**TURQIZMAT DHE SLLAVIZMAT**

Për një pjesë të madhe të fjalëve me prejardhje të huaj, në Fjalor shënohet edhe gjuha prej nga janë marrë: *T* për turqisht, *S* për sllavisht dhe *I* për italisht.

Në fjalorin e Bashkimit, si turqizma janë shënuar 1213 fjalë, rreth 9% të tërë fjalësit të Fjalorit. Si sllavizma janë shënuar gjithsej 31 fjalë (0,23%) dhe si italianizma vetëm 8 fjalë (0,06%).

Autorët e Fjalorit shumë turqizma i kanë zëvendësuar me fjalë shqipe (ekzistuese ose neologjizma), shumica e të cilave përdoren edhe sot, po me të njëjtin kuptim, si: ***agjami*** *– i pamësuem;* ***ajllék*** *– pagë;* ***akllagii*** *– cabih, pétës;* ***alet (hallat)*** *– përdorse, ndimduers, vegël;* ***all*** *– kuq;* ***allishvérish*** *– marrdhanie, tregtim;* ***asllân –*** *luâa;* ***ashiqaré*** *– çiltas, mballafaqé;* ***avdall*** *– i marrë;* ***arkapii*** *– derzë;* ***angllatisi*** *– diftoj, kthjelltoj;* ***bahçe*** *– lulnajë;* ***bahçévan*** *– lulnataar;* ***bakër*** *– rrêm* (it. *rame*); ***baxhanak*** *– kunat;* ***biçak*** *– brisk;* ***binaa*** *– ndertésë;* ***bashkà*** *– ndryshe;* ***bel*** *– ni;* ***bélqim*** *– ndoshta;* ***bésbéli*** *– njimend;* ***barabar*** *– njinjishem;* ***bitisi –*** *maroj, kryej;* ***boll –*** *mjaft;* ***çam*** *– bree;* ***çarçaf*** *– lite;* ***çatii*** *– pullaz;* ***çelik*** *– arenz;* ***çoban*** *– barii, blegtuer;* ***çyryk*** *– i prishun, i shkatrruem;* ***damaar*** *– deell, véshték;* ***def –*** *loderz* (it. *tamburello* 'darje, def', *cembalo* 'çapare, cimbal'); ***démél*** *– pritueshem (i);* ***dogrillék*** *– dréjtnii, t'mare;* ***duvaa*** *– urim;* ***eksik*** *– mânghut, i paakryem;* ***ferk –*** *ndryshim* (it. *differenza*); ***fitmé*** *– ngatrrése, çarte;* ***fil –*** *elefant;* ***filan*** *– dikush;* ***fildish*** *– dhàm eléfantit, ebur* (lat.); ***filxhan*** *– tas kafiét, kupez;* ***fukaraa*** *– i vobék;* ***fukarallek*** *– vobsii* (it. *povertà* 'varfëri'); ***hajat*** *– trémé, stroiére;* ***haidut*** *– cub;* ***hain*** *– viédhcak, kusaar;* ***hainii*** *– viédhsii;* ***hairlii*** *– me fat, me ore;* ***haivân*** *– shtâsë;* ***hambar*** *– grunaar;* ***hapsâné –*** *burg;* ***hasm –*** *anmik;* ***hashash –*** *lulé gjélit;* ***haxhét*** *– uhaa;* ***héqim***

– *miéke;* ***hiç*** *– kurrgjâa;* ***huduud*** *– kufii;* ***jabanxhi*** *– i huej, i jashtëm;* ***jaramaz*** *– bakeq, i mrapshte;* ***jaràn*** *– dashamire;* ***jéshil*** *– i bleert, i gjelbër;* ***jeshil–llèk*** *– blérim;* ***joll*** *– udhë, rrugë;* ***kail*** *– gadi, i vullnnésuem;* ***kapllan*** *– tigré;* ***kasap*** *– mishtar, kanaar;* ***katil*** *– gjakbâas, vrastuer;* ***lazém*** *– névoje;* ***lézèt*** *– t'kâitun, t'pelqyém, shijim;* ***mahalle*** *– lagje;* ***maraz*** *– mllef;* ***méjdân*** *– shesh, patalok;* ***mékam*** *– mélodii;* ***munafik*** *– shtiérkéq;* ***paçamurr*** *– pshesh;* ***paçaver*** *– zhélé;* ***pazare*** *– treg, kushtim;* ***qatip*** *– shkrués;* ***qédér*** *– dam, e kéqé;* ***qéfiil*** *– dorzâne* (it. *garante*); ***qérémidé*** *– tiegull;* ***qéskin*** *– i shpéjtë, i shdérvjéllte, i shkathte;* ***qêsaat*** *– ngushtim;* ***qoshé*** *– kânt, skâj;* ***sakak*** *– udhë, rrugë;* ***séfte*** *– s'parit;* ***sofër*** *– tryes;* ***syrgjyn*** *– t'trétun;* ***shatërvan*** *– curril, cerkate;* ***shahit*** *– dishmimtaar;* ***shéherlii*** *– gjytétas, gjytétar;* ***takat*** *– fuqii;* ***tévéqél*** *– i,e pamênd;* ***ymer*** *– t'ngiatun, t'jétes;* ***zanate*** *– ardhé, mjéshtrii;* ***zagaar*** *– bal, balé;* ***zaraar*** *– dam, keq;* ***zaptue*** *(me) – me pushtue;* ***zéhérlise*** *(me) – me helmatis;* ***xhep*** *– gaiof;* ***xhuxhmaxhuç*** *– herr*.

Një pjesë e madhe e turqizmave të mësipërme përdoren edhe sot, por me nuanca stilistike, si: *alet, boll, hajdut, jabanxhi, kail, katil, lézèt, méjdân, sofër, takat, tévéqél* etj.

Disa nga turqizmat në Fjalor janë zëvendësuar me fjalë shqipe që sot kanë kuptim tjetër: ***borxh*** 'detyrim, obligim' – *detyrë*, ***bosh*** 'i zbrazët' – *kot, pa dobi* (it. *inutile*), ***gajrét*** 'durim' – *zémrim* (it. *coraggio* 'kurajo, guxim, trimëri') etj.

Aty-këtu edhe ndonjë sllavizëm është zëvendësuar me barasvlerësin shqip, si: ***govadaar*** *– lopçar;* ***kastravéc*** *– trângull;* ***kovaç*** *– farkues;* ***kral*** *– rregj, mret;* ***kralice*** *– rrégjnéshe, mrétnéshe;* ***lobénice*** *– sharqîi;* ***okoll*** *– rrokull;* ***opét*** *– s'riisht, prap;* ***opqine*** *– gjinii;* ***otave*** *– sâne e dyte;* ***orl*** *– shqypé, falkue;* ***polak*** *– vèshtuer;* ***probatin*** *– vllam;* ***stranice*** *– guur vorrit;* ***ulice*** 'rrugicë, udhëz' – *skute* 'cep, qoshe'; ***vojvode*** *– kryétaar* etj.

Por, ka mjaft huazime nga sllavishtja e turqishtja, të cilat nuk shënohen si të tilla në këtë fjalor. Mbase përpiluesit e tij nuk e kanë ditur etimologjinë e tyre ose ato kanë qenë aq të integruara në leksikun e gjuhës shqipe sa janë marrë si fjalë vendi. Ja disa shembuj:

Sllavizma janë edhe fjalët: *bashtine, bégate (i, e, t')* (nga sll. *bogat*) *'i pasur', biséde, boronice, brég, buiar, çudi, dobi, godis, gostis, gozhde, grabis, gradine, grusht, habis, kasnés, kokoroshé, kokosh, koris, korite, kose, kosh, kotéc, krahine, kréshnik, kulaç, kyçi (me ndrye), kyçnice, lédine, lopate (terplote), luzm, maçok (dac), méméc, merzis, molike, névoje, oborr, ograje, padis, patkue, plaçke, porosis, porote, prashis, rudine, sane, site, sokol (pétrit, skyfeer), stopan, rrafsh, trup, vadis (me uite), vazhde, venitét, vérige, zakon, zakove, zdrukth, zhabe* etj. [shih edhe Çabej 1987].

Ndër turqizma përmendim vetëm ata që dalin qysh te shkrimtarët e vjetër të Veriut, meqë në *Fjalorin e Bashkimit* janë marrë në konsideratë edhe autorët e vjetër *Piéter Budi, Piéter Bogdani* e *Frang Bardhi*, si dhe *Kostantin Kristoforidhi*: *cohe, dallâme* (te Buzuku, 1555); *rakii, témel* (Pjetër Budi, 1618, 1621); *bibér, dugaje, koçi, raft, sobe* 'dhomë' (Frang Bardhi, 1635), *dérvish, koçi, shéste*, (Bogdani, 1685).

Nëse krahasohet *Fjalori i Bashkimit* me atë të Dizdarit [2008], mund të konstatohet se turqizma/orientalizma janë edhe shumë fjalë të tjera të cilat nuk shënohen si të tilla te *Fjalori i Bashkimit*: *bakllave, dégdise, dégermii, dérhêm, duqân, hallakas, halldup, harbut, jélek, kafé, kalém, kapidan, karkanxholl, karvân, kollçake, komçe, padishah, sihariq, sulltan, shajak, shami, shéqér, shêit, shéitan, shirup, taç, taft, tagaar, tallaz* etj.

### Neologjizmat

Sipas Jup Kastratit [1980], terminologjia gjuhësore (e *gramatikës* ose 'folmarjes') në Fjaluer është kryesisht e vet Shoqërisë Bashkimi, të themeluar në Shkodër më 1899, d.m.th. nëntë vjet para botimit të këtij fjalori dhe ajo del së pari në një broshurë 23 faqëshe të titulluar *Oroe permi abetare shqyp*, të botuar më 1899, përpilues të së cilës ishin Dodë Koleci (me gjasë edhe përpilues i *Fjalorit të Bashkimit*), Pashkë Bardhi dhe Luigj Gurakuqi.

Me përjashtim të ***shkroje*** 'shkronjë, germë', ***thékse*** 'theks', ***qiellzore*** 'it. *palatale*', termat e tjerë gjuhësorë të këtij fjalori ka sa kohë që janë zëvendësuar me terma të rinj, si: ***ftillk*** 'folje', ***parftillk*** 'ndajfolje', ***vétepasuer*** 'emër', ***shumuer*** 'shumës', ***véçuer*** 'njëjës', ***pershtueshem*** 'mbiemër', ***lidhtoré*** 'lidhëse', ***hjektore*** 'rrjedhore', ***hijéze*** 'apostrof' ('), ***i skâjuem*** 'i shquar' – ***i pa skâjuem*** 'i pashquar'; ***thékse*** 'theks' (it. *accento*): ***râmia*** (`) 'rënës', (it.

*grase*), ***híedhes*** (´) 'ngritës' (it. *acuto*), ***hûnnxa*** (**^**) 'hundor' (it. *nasale*) etj.

Neologjizma janë edhe termat, si: ***dhemâse*** 'gjeometri'; ***dhéngrîce*** 'minierë'; ***gjithqishté*** '*gjithësi*, univers'; ***bukurshkroje*** 'kaligrafi'; ***dhéshkroje*** 'gjeografi', të cilat nuk përdoren më.

Nga neologjizmat, të cilat me përshtatje të vogla drejtshkrimore do të mund të përdoreshin edhe sot, vlen për t'u përmendur: ***déknii*** – it. *mortalità* 'vdekshmëri'; ***dijékéq*** (Bog.) – it. malizioso, *astuto* 'dinak', *FGjSSh* (1980): 'i djallëzuar, dhelparak'; ***ditoré*** – it. *giornale, gazzetta* 'gazetë'; ***dishdités*** – it. *un giorno fa* 'para një dite, dje'; ***dorshkrése*** – it. *manoscritto* 'dorëshkrim, manuskript'; ***kaptuem (t')*** – *it. transito,* ***kaptueshem (i)*** *– it. transitivo;* ***rréthprés*** *'bëj synet'* etj.

**LEKSIKU I BASHKIMIT KRAHASUAR ME ATË TË SOTMIN**

Përpiluesit e mëvonshëm të fjalorëve të gjuhës shqipe e kanë pasur parasysh *Fjalorin e Bashkimit* dhe mjaft fjalë të tij janë përfshirë në këta fjalorë.

Në Fjalorin e Bashkimit hasim edhe emrat e rreth 20 lloje peshqish, shumica e të cilëve hasen edhe në *Fjalorin e shqipes së sotme* [FShS, 2002] dhe në Fjalorin e vitit 1954: ***allore*** – ***allorja*** (nuk e ka FShS), ***barbuliq*** 'lloj zogu dhe lloj peshku' (FShS 2002: *barburiq*), ***bli, barbun, bister, gjile*** (FShS: *njilë*) ***koran, kubel, lakeç, levrek, lojbe, mlysh, njale*** (= ngjalë)**,** ***paster*** (FShS: yll deti), ***qefull***, ***rribe*** 'peshk i vogël' (nuk e ka FShS), mbase nga serbishtja: *riba* 'peshk', ***sarage*** (it. *sardella*; FShS: gjuhcë e kripur dhe e tharë në tym), ***trofte***.

Disa prej tyre i hasim edhe sot e kësaj dite edhe në të folmen e Ulqinit, si: *bli, barbu – barbuni; kubël – kubla, levrek, lojbë, njalë, pastër – pastra* 'peshk shpatak a petak e me ngjyrë të hirtë', *qefull – qefulli, saragë* [Ulqinaku 2003].

Vlen për tu përmendur se në Ulqin haset edhe fjala: ***saranxhë*** (turq.) [FShS: sternë uji], e cila në *Fjalorin e Bashkimit* jepet edhe me bashkëvlerësen ***hurdhë*** [FGjSh: pellg i vogël me ujë të ndenjur, gropë me ujë].

Disa nga 'fjalët e rralla' në *Fjalorin e Bashkimit* përdoren ose janë përdorur deri vonë, me kuptim të njëjtë ose të përafërt, edhe në Kosovë, si: ***badifoge*** 'nji farë téshé [send] lkurét n't' cillet majnë unorin e kafin [eshken]', 'qese duhani' [Elezi 2006] – në Gjakovë *badifokë* 'kuletë'; ***bokolin*** *(nieri i dobë për duke e i hathëm)* – në Kosovë *bogolinë* 'njeri i ngratë, i gjorë, por i urtë' [Drini 1982]; ***gjylpnyer*** (it. *ferretto per far calze, guanti* 'gjilpërë për të thurur çorape e dorëza') – në Gjakovë përdorej deri vonë për të varguar (shkuar në pe) gjethet e duhanit, të cilat pastaj vareshin nëpër mure të shtëpive për t'u tharë; ***ilakaa*** '*gjíníí*' – në Gjakovë *ilake* 'i afërm'.

Disa nga fjalët e këtij Fjalori sot përdoren madje edhe si terma. Kështu N. Caka ka sa vjet që i përdor në mikroelektronikë termat: ***grat*** për 'rendiment' dhe ***grapcim*** për *etching* (angl.) 'gdhendje/gryerrje me mjete kimike'.

Në Fjalor hasim edhe fjalë me kuptime që nuk i kanë më si p.sh.: ***shtet,*** sikur në anglisht (*state*), edhe për 'shtet' (it. *stato*) edhe për 'gjendje' (it. *condizione*), kuptim ky që sot ruhet në fjalën *shtetrrethim*.

Janë interesant edhe emrat e disa muajve të vitit: kallnuuer – kallnueri 'janar', fruer 'shkurt', marc/lagater, priill, mâie – maji, qérshuer, korrik/korrnik, gusht, shtatuer, tétuer, nânnuer/brimuer, dhétuer (Muei i Sh' Nnréut).

Por, me siguri që ka ende fjalë në *Fjalorin e Bashkimit* të cilat do të mund të përfshiheshin në fjalorin e sotëm të gjuhës shqipe si: *aft* e *aftim* = puhizë*; adhurimtar* e *adhurimtare*, *i atbotshem*, *atni* krahas *atësi*, si *burrni* krahas *burrëri* etj. me nuanca të ndryshme kuptimore, mandej: *puthtoj, permiqesohem, i perterthuruar, perterthuri, pertenatyrshem, pershtueshem, pershtoj, permjaltshem, perdhim, pershqis, oborrshem, pershpjetem, pershoqëroj* etj.

Mund t'u jepet jetë edhe fjalëve si: *atme* '*atdhee* e *mémdhee*'; *atmetaar* 'patriot', *atmetuer – atmetori* (it. *patrio*), *atmii* 'patriotizëm', *atnii* 'atësi' (it. *paternità*) ose fjalës: *njyesine* krahas *ngjyrë* dhe *bojë* për 'color' dhe 'tinta' të italishtes; fjalës: *lulnaatar* për *bahçevan* 'kopshtar', edhe pse *lulnajë* (këtu e përdorur për *bahçé* 'kopsht' sot do të thotë: "vend me bar e me shumë lule, lëndinë e lulëzuar" ose fjalës: *barnataar* për 'farmacist' [Në Kosovë për 'farmaci' përdoret *barnatore,* që nuk e ka ky fjalor].

**PËRFUNDIM**

Duhet theksuar se në njëqind vjetorin e botimit të parë të këtij fjalori ende ka çka të thuhet

e të shkruhet për të. Përveç rëndësisë për dialektologjinë shqiptare, ky fjalor i bazuar kryesisht në të folmen e Shkodrës, ka vlerë edhe për pasurimin e fjalorit të gjuhës së sotme shqipe, qoftë duke i dalluar për nga kuptimi variantet ekzistuese, si p.sh. ***burrni*** krahas ***burrëri***, ***atme*** krahas ***atdhe*** e ***mëmëdhe***, ***atni*** krahas ***atësi***, qoftë duke i ngritur në normë disa nga fjalët e tij, si ***puthtoj***, ***gjaksisht***, ***ujkenisht*** etj. etj. Nga ana tjetër, disa nga fjalët e fjalësit të tij do të mund të përdoreshin edhe si terma, siç po përdoren tashmë ***grat*** e ***grapcoj*** e ndonjë tjetër.

**Bibliografia**

CAKA, A. (2007), *Kontribut për fjalorin themelor të gjuhës shqipe* (Punim magjistrature, mentor: Rexhep Ismajli), Prishtinë: Universiteti i Prishtinës, Fakulteti i Filologjisë.

CAKA, N. (1985), *Analizë statistike dhe stilistike e gjuhë së Lasgush Poradecit* (Punim magjistrature, mentor: Rexhep Ismajli), Prishtinë: Universiteti i Prishtinës, Fakultetit Filozofik.

CAKA, N. (2008), "Elementet kimike: emërtimi, etimologjia dhe drejtshkrimi", *ANASh - Approaching Science*, Viti III, Nr. 5, f. 29-38.

CAKA, N. dhe CAKA, A. (2006), *Korpusi njëmilionfjalësh i gjuhës shqipe*, Prishtinë (në përgatitje për botim).

CAKA, N. dhe CAKA A. (2007), "Konkordancat dhe fjalët-çelës të poezisë së Ndre Mjedës", *AKTET e Takimi Ndërkombëtar Vjetor të IASH,* Tiranë – Prishtinë – Shkup: Instituti Alb-Shkenca, Vëll. I, Nr. 1, f. 129-138.

ÇABEJ, E. (1987), *Studime gjuhësore, III*, Prishtinë: Rilindja.

DIZDARI, T.N. (2008), *Fjalor i orientalizmave në gjuhën shqipe*, Tiranë: Instituti i Mendimit dhe i Qytetërimit Islam (AIITC).

DRINI, S.; GOÇI, I.; HALIMI, M., GASHI, S. (1982), *Fjalor fjalësh e shprehjesh popullore*, Prishtinë, Instituti Albanologjik i Prishtinës.

ELEZI, M. (2006), *Fjalor i gjuhës shqipe*, Tiranë: Gjergj Fishta.

*Fialuer i Rii i Shcypés perbâam Préie Shocniiét* t'Bashkimit (1908); *Fjalori i "Bashkimit"*, ribotim (1978), Prishtinë: Rilindja.

*Fjalor i gjuhës së sotme shqipe* (1980), Tiranë: Akademia e Shkencave e RPSH – Instituti i Gjuhësisë dhe i letërsisë; Prishtinë: Rilindja (1981).

*Fjalor i gjuhës shqipe* (1954), Tiranë: Instituti i shkencave, Seksioni i gjuhës e i letërsisë, ,.

*Fjalor i shqipes së sotme* (2002), Tiranë: Toena.

KASTRATI, J. (1980), *Histori e gramatologjisë shqiptare (1635-1944)*, Prishtinë: Rilindja.

KRISTOFORIDHI, K. (1904), *Fjalor Shqip-Greqisht*; Ribotim (1977), Prishtinë: Rilindja.

MULAKU, L. (1977), "Turqizmat në gjuhën shqipe", *Studime Albanologjike – Seria Filologjike*, Prishtinë: Universiteti i Prishtinës, Fakulteti Filozofik.

RROTA, J. (1936), *Per historín e Alfabetit Shqyp*, Shkodër: Shtypshkroja Françeskane.

ULQINAKU, H. (2003), *Glosar (Fjalor i detarisë i të folmes së Ulqinit),* Prishtinë: Instituti Albanologjik i Prishtinës.